فداك أبي وأمي يا رسول الله

Mësuesi më
i përsosur i gjithësisë

# MËSHIRA MË E MADHE HYJNORE

"O i dërguar,
Ne të dërguam Ty
si mëshirë për botët ."
(Enbija, 107)

**Titulli origjinal:** *Cihanın Gördüğü En Mükemmel Muallim*
EN BÜYÜK İLÂHÎ RAHMET

**Përktheu:** Progresi
**Redaktor:** Zija Vukaj
**Kryeredaktor:** Alban Kali
**Design:** Bledar Xama

PROGRESI BOTIME

PROGRESI sh.p.k

Adresa: Sheshi "2 Prilli" / Rr: Studenti / Shkodër / Shqipëri
Mob: +355 67 60 78484
http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren
Tel: +381 29 222 795
Fax: +381 29 222 797 e-mail: kosova@progresibotime.com

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup
Tel: +398 71 956 271 e-mail: maqedoni@progresibotime.com




## Mësuesi më i përsosur i gjithësisë
# MËSHIRA MË E MADHE HYJNORE

## MISHËRIMI I MORALIT TË LARTË

Mësuesia është arti i edukimit të njeriut. Profetët mbeten mjeshtrit më të mëdhenj në realizimin e këtij arti.

Gjenialiteti i një artisti kuptohet nga vepra e tij. Nisur nga ky fakt, edukuesi i një brezi të ndritur sahabësh në kohën e injorancës, Profeti ynë i nderuar (a.s.), mbetet mësuesi dhe edukuesi më i përsosur i njerëzimit.

Një nga njohësit më të mirë të metodologjisë së të Drejtës Islame, Imam Karafi thotë:

*"Edhe sikur i Dërguari i Zotit të mos kishte asnjë mrekulli tjetër, do të mjaftonin sahabët e edukuar nga ai si mrekullia më e madhe e profecisë së tij."*

Profeti (a.s.) ka sjellë një sistem të përkryer edukativ, duke u dhuruar zemrave, shpirtrave, mendjeve dhe egove një mesazh kuptimplotë, lartësues drejt horizontit më ideal. Edukata e buruar nga ai e ka ngritur shpirtin, mendjen dhe unin drejt pikës më të lartë.

## MËSUESI MË I MADH I KOHËRAVE

Allahu i madhëruar ka vendosur para njeriut dy pengesa të mëdha: nefsin dhe djallin, pasqyrues të urtësisë së sprovës, por përballë kësaj Ai (xh.sh.), i ka dërguar njeriut profetë, mësues të mëdhenj, të cilët i kanë mësuar atij të drejtën dhe të vërtetën.

Zoti i madhëruar na ka bërë pjesë të umetit të Profetit më të madh. Prandaj nisur nga ky fakt, mësuesi ynë më i madh është Profeti (a.s.).

Mësuesia është arti i edukimit të njeriut.
Profetët mbeten mjeshtrit më të mëdhenj
në realizimin e këtij arti.

Allahu (xh.sh.), na flet për Profetin (a.s.), në shumë ajete kuranore. Duke lartësuar pozitën e tij, Ai thotë:

وَمَآ اَرْسَلْنَاكَ اِلَّا رَحْمَةً لِلْعَالَمِينَ

**“Ne të dërguam ty vetëm si mëshirë për botët.”** (Enbija, 107)

Ne ndoshta nuk arrijmë ta kuptojmë drejt pjesën **“vetëm si mëshirë për botët”**.

Ai (a.s.), është dërguar si mëshirë për çdo krijesë të krijuar nga Allahu (xh.sh.), të përcaktuar nga ne si të gjallë apo të vdekur.

Allahu i madhëruar e ka bërë atë një shembull të pashoq, personalitetin më të mirë për të gjithë njerëzimin.

Kjo është dhe arsyeja pse ai ka kaluar të gjitha shkallët njerëzore, duke filluar që nga pozicioni i jetimit e deri tek drejtues shteti.

Gjenialiteti i një artisti kuptohet nga vepra e tij. Nisur nga ky fakt, edukuesi i një brezi të ndritur sahabësh në kohën e injorancës, Profeti ynë i nderuar (a.s.), mbetet mësuesi dhe edukuesi më i përsosur i njerëzimit.

Ai është shembull jo vetëm për bariun i cili kullot delet, por edhe për drejtuesit e shtetit. Është shembull edhe për tregtarin edhe për komandantin...

Askush nuk mund të thotë se mua më ka ndodhur diçka që nuk e ka kaluar Profeti (a.s.).

Profeti (a.s.), nuk mori mësim nga asnjë njeri, por sot ai ka arritur majat në të gjitha fushat e shkencave të cilat i drejtohen njeriut, qoftë psikologjia, antropologjia sociale, pedagogjia etj.

Mësuesi i tij ishte Zoti i madhëruar.

Kjo ishte dhe arsyeja pse tek ai mund të gjeje të gjitha recetat e shqetësimeve të të gjithë njerëzimit. Në shoqërinë e tij nuk mund të gjeje një person në depresion apo me probleme psikologjike.

Thesaret më të çmuara, të kërkuara tek edukimi i njeriut mund t'i gjeje lehtësisht në personalitetin e tij të pashoq...

Dashuria është një lloj lidhjeje mes dy zemrave. Sa më e fortë të jetë kjo lidhje, aq më efektiv është transferimi i sjelljes dhe karakterit.

# TË GJITHË MAHNITEN PAS PERSONALITETIT TË TIJ

Në vitin 1979 shkencëtari amerikan Micheal Hart arriti të bënte një zgjedhje të përkryer të 100 personaliteteve më të mëdha të botës. Ai regjistroi në kompjuterin e tij aftësitë, luftërat, ndërtimet dhe sukseset e arritura nga këta personalitete. Pas një studimi i cili zgjati për disa muaj, kompjuteri zgjodhi emrin më të madh bazuar në të dhënat e regjistruara në të.

Ky emër ishte Muhamedi (a.s.).

Pas këtij studimi revista franceze Le Point në vitin 1979 e zgjodhi Muhamedin (a.s.), si njeriun e vitit.

Kur u hedhim një sy shkrimeve të botuara më datë 29 dhetor të 1979, ndër të tjera lexojmë:

“Megjithëse Muhamedi (a.s.), ka jetuar mes viteve 571-632, ndikimi i tij në të gjithë botën sa vjen e rritet si një ortek dhe miliona njerëz ecin në rrugën e treguar prej Tij.” (Gazeta Zafer 97\3-8)

Profeti (a.s.), nuk mori mësim nga asnjë njeri,
por sot ai ka arritur majat në të gjitha fushat
e shkencave të cilat i drejtohen njeriut, qoftë psikologjia,
antropologjia sociale, pedagogjia etj.
Mësuesi i tij ishte Zoti i madhëruar.

Historia sot është dëshmitare e faktit që besimtarë e jobesimtarë, të cilët mund të vlerësohen me masat e ndërgjegjes dhe të virtytit, janë mahnitur pas moralit të lartë të Profetit (a.s.).

Shumë mendje të zgjedhura, duke filluar që nga armiku i tij më i përbetuar Ebu Xhehli i cili thoshte "ne të njohim ty si një njeri besnik dhe të sinqertë, por nuk e duam shpalljen tënde" e deri tek shumë ateistë të ditëve të sotme, të gjithë e kanë pranuar fisnikërinë e personalitetit të tij. Historia në çdo shekull ka vulosur në majat më të larta virtytin dhe karakterin e tij.

Ja pra, ky ishte virtyti i tij, një virtyt i pranuar dhe i aprovuar edhe nga armiqtë... virtyti dhe morali i tij është respektuar edhe nga ata të cilët nuk e besonin...

## SA MUND TA KUPTOJMË NE ATË?

Ne nuk mund ta kuptojmë siç duhet të vërtetën e tij. Thjesht mund ta perceptojmë sipas aftësive tona...

"Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij e lavdërojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, lavdërojeni pra atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam." (Ahzab, 56)

Një nxënës pyeti një njeri të ndritur: "Kush është më i madh, Xhunejd Bagdadi apo Beyazid Bistami?"

"Për të analizuar madhësinë e këtyre dy personaliteteve duhet të jesh një personalitet më i ngritur se ata", i përgjigjet njeriu i urtë. (Ahmed Eflaki, Menakibul Arifin, II, 225.)

Aftësitë tona nuk janë të mjaftueshme për të perceptuar siç duhet horizontin e virtyteve të miqve të Zotit.

Ndërkohë që mendja njerëzore mbetet e pamjaftueshme në përcaktimin e virtyteve të miqve të Zotit, sa mund të arrijmë të konceptojmë rëndësinë dhe vlerën e më të dashurit të Zotit (xh.sh.)?

Asnjë njeri nuk mund të perceptojë madhështinë e Profetit (a.s.). Ne nuk mund ta matim atë me mendjen tonë të kufizuar. Kjo është dhe arsyeja pse vlera e tij lartësohet nga vetë Zoti i madhëruar. Ja si e lartëson Zoti të Dërguarin e Tij:

Gjithësia është krijuar mbi parimin e dashurisë. Pse çelin lulet? Për hir të dashurisë. Pse bëjnë mjaltë bletët? Në shenjë të dashurisë së Zotit të madhëruar ndaj nesh.

**"Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij e lavdërojnë Pejgamberin.**

**O ju që keni besuar,**

**lavdërojeni pra atë** (duke rënë salavatë) **dhe përshëndeteni me selam."** (Ahzab, 56)

Profeti i nderuar është fillimi i krijimit, kryevepra e krijimit dhe një mrekulli e pashoqe e Zotit të madhëruar.

Nxënësit e tij më të zgjedhur ishin sahabët.

Edhe ne duhet të marrim si shembull sahabët e nderuar në mësimin e metodave edukuese dhe në përfitimin e kënaqësisë hyjnore.

## SHEMBULLI YNË: BREZI I SAHABËVE

Ne duhet të peshojmë veten me pasuesit e nderuar dhe jo me kriterin e shoqërisë në shërbimet e bëra në fushën e edukimit.

Ashtu siç vendoset hekuri në zjarr
për të marrë formë dhe për t'u zbutur
dhe më pas rrihet me çekiç edhe zemrat
nuk mund të kthehen lehtësisht
pa u zbutur me zjarrin e dashurisë.

Pra ne duhet të marrim si shembull pasuesit e edukuar nën hijen shpirtërore të Profetit (a.s.).

Si e dëgjuan Profetin (a.s.), si e vëzhguan, si i përjetuan ngjarjet së bashku, si u përsosën me moralin e Tij?

Edhe tasavvufi përdor metodën e edukimit profetik. Tek personalitetet e shquara të Zotit të madhëruar pasqyrohet rruga që duhet ndjekur në udhëtimin drejt Tij.

Nga kjo kuptojmë se në ndërtimin e një personaliteti njerëzor nevojitet një shembull i mirë.

Për këtë arsye, shërbimi më i mirë është të qenët një shembull i mirë për të tjerët. Pikë së pari të përvetësojmë shërbimin e urdhërimit në të mirë dhe ndalimit të së keqes dhe më pas ta pasqyrojmë në shpirtin dhe sjelljet tona.

Ky është një profesion profeti, shërbimi më i mirë...

Kafshët dhe bimët ishin të dashuruar pas Profetit (a.s.). Trungu i palmës qau, duke mos e duruar ndarjen prej Tij. Një deve e shfrytëzuar nga i zoti gjeti strehim dhe mbrojtje tek ai.

المحبة

# CILËSITË E NJË EDUKUESI TË DASHUR TEK PROFETI

## - salallahu alejhi ve selem -

### 1. DASHURIA

Përdorimi i mirë i thesarit të dashurisë është një kusht i domosdoshëm në fushën e edukimit. Kjo arrihet me anë të dashurisë dhe dhurimit të saj. Nëse nxënësi e do mësuesin, do ta dojë dhe mësimin. Nëse mësuesi e do nxënësin, do të pasqyrojë një edukatë dhe mësim më produktiv.

Dashuria sjell me vete interesin dhe miqësinë. Njeriu mëson nga miku, shpjegon atë që mëson nga ai dhe shoqërohet vazhdimisht me të.

Cila është baza e **dashurisë?**

Dashuria është si një lidhje elektrike mes dy zemrave. Kjo lidhje, e cila mundëson rrjedhjen reciproke vlen në këtë rast për mësuesin dhe nxënësin. Kjo lidhje ekziston edhe në familje mes babait dhe fëmijës, nënës dhe fëmijës. Sa më e fortë të jetë kjo lidhje, aq më efektiv do të jetë transferimi i karakterit dhe sjelljes.

Gjithësia është krijuar mbi parimin e dashurisë. Kudo që të hedhim sytë në gjithësi, do të vëmë re shenjat e asaj dashurie të pafillim dhe pambarim.

Pse çelin lulet? Për hir të dashurisë.

Pse bëjnë mjaltë bletët? Në shenjë të dashurisë së Zotit të madhëruar ndaj nesh.

Pse na i dhuron Zoti këto ushqime të llojllojshme? Në mënyrë që shpirti të mbushet me dashuri ndaj Krijuesit dhe ta falënderojë Atë për gjithë mirësitë e dhuruara.

Pse Zoti (xh.sh.), u dhuron robërve të Tij fëmijë dhe familje?

Aq të mrekullueshme ishin shenjat e dashurisë
të lëna në shpirtrat e sahabëve nga Profeti (a.s.),
saqë sahabët përpiqeshin të imitonin çdo sjellje
të tij edhe në rastet kur nuk e kuptonin atë.

Duke zhvilluar pasurinë e shpirtrave të tyre ata kalonin horizonte të pakufizuara në rrugën e dashurisë ndaj Zotit të madhëruar.

Të gjitha këto janë nga një mjet dashurie. Për këtë arsye, shpirti i një personi pa dashuri, dhembshuri, mëshirë është i predispozuar të mbetet i vetmuar dhe dështak.

## TË JESH NJË MËSUES I DASHUR

Kushti i parë i suksesit në fushën e edukimit është të jesh një mësues i dashur. Mësues i dashur është ai i cili di të përdorë dashurinë.

Si?

Ashtu siç hekuri ka nevojë të vendoset në zjarr për t'u zbutur dhe marrë formë e më pas të goditet me çekiç edhe zemrat nuk mund të kthehen pa u zbutur me zjarrin e dashurisë. Shprehjet artificiale të dala nga një shpirt pa dashuri nuk bëjnë asnjë efekt mbi zemrat.

Mësuesi duhet të dhurojë qetësi me anë të fytyrës së qeshur dhe gjuhës së ëmbël, të fillojë mësimin me dashuri. Nuk duhet harruar asnjëherë se çdo njeri e pëlqen të bukurën, të mirën.

Cilësia më e dalluar e Profetit (a.s.), ishte të qenit një mësues i dashur. Sahabët e donin shumë atë. Ata gjithnjë i drejtoheshin me fjalët:

"Nëna dhe babai im të qofshin falë, o i dërguari i Zotit!" Kafshët dhe bimët ishin të dashuruar pas Profetit (a.s.). Trungu i palmës qau, duke mos e duruar ndarjen prej Tij. Një deve e shfrytëzuar nga i zoti gjeti strehim dhe mbrojtje tek ai.

Zoti i madhëruar i dhuroi një dashuri aq të pashoqe, saqë i gjithë universi u dashurua pas tij.

Të dashuruarit pas shërbimit në rrugën e edukimit duhet të jenë të përshtatshëm për këtë shërbim.

Duhet të perceptojnë të fshehtën e dashurisë, e cila i bënte pasuesit njerëzit më besnikë të Profetit (a.s.). Duhet të meditojnë rreth mesazhit të dhënë në këtë ajet kuranor:

**"Nuk ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë** (në zemrat e tyre) **dashuri."** (Merjem, 96)

Një shpirt zotërues i dhembshurisë
së vërtetë nuk mund të vrasë as një milingonë
e as të këpusë një lule.

## IDENTIFIKIMI ME TË

Një hap më tej i dashurisë është miqësia.

Si krijohet miqësia?

Miqësia lind nga shikimi tek miku yt i virtyteve të pëlqyera dhe të dashura për ty.

Një nënë i do njësoj fëmijët e saj, edhe nëse ka 4 apo 5. Por mund të jetë më e dashur dhe më e dhimbshme me atë fëmijë tek i cili pasqyrohen cilësitë e saj. Siç e dimë, Jakupi (a.s.), kishte 12 fëmijë. Ai i pa cilësitë e tij tek Jusufi (a.s.). U bë mik me Jusufin dhe e shikoi atë me një sy të veçantë, saqë vëllezërit e tij filluan të ndjenin xhelozi.

Dhe Profeti (a.s.), ka krijuar një lidhje të tillë miqësie e dashurie me pasuesit e tij. Si rrjedhojë e kësaj lidhjeje, pasuesit janë stolisur me moralin e tij, kanë mësuar nga ai dhe kanë ndërtuar një civilizim të mrekullueshëm vlerash, yjet e të cilit ishin vetë ata.

Rruga e fitimit të dashurisë së Profetit (a.s.) dhe të fitimit të komplimentit 'vëllezërit e mi' kalon nga shtrëngimi fort pas rrugës së tij dhe stolisja me moralin e tij.

Lidhja mes mësuesit e nxënësit i ngjason shembullit të provëzave të cilat janë të lidhura dhe komunikojnë me njëra-tjetërën. Për arritjen e suksesit në edukim nuk mjafton vetëm dashuria. Kërkohet si aftësia e mirë e shpjeguese e mësuesit, ashtu dhe aftësia e mirë e të kuptuarit të nxënësit. Parë nga ky këndvështrim, nxënësi ka mundësinë e identifikimit ose të përngjasimit me mësuesin e tij.

P.sh., një nga sahabët i cili i ka qëndruar më pranë Profetit (a.s.) dhe është përpjekur t'i ngjasojë atij është Ebu Bekri (r.a).

Përmbajtja emocionale e zemrës së Profetit (a.s.), është përtej aftësisë sonë të të menduarit. Me sa duket zemra e Ebu Bekrit (r.a.), ishte bërë një me zemrën e Profetit (a.s.), saqë në ajetin kuranor thuhet 'i dyti prej të dyve'.

## DASHURIA MES PROFETIT DHE SAHABËVE

Zotëria i njerëzimit ishte mësuesi kryesor i shkollës së parë islame të përbërë nga muhaxhirët

Edukimi i njeriut është punë e zemrave të mbushura me dhembshuri. Një zemër e boshatisur nga dhembshuria nuk mund të japë një edukim i cili t'i sjellë njerëzimit qetësi e lumturi.

dhe ensarët. Nxënësit e kësaj shkolle, Zoti i madhëruar i ka lavdëruar në këtë mënyrë:

وَالسَّابِقُونَ الْاَوَّلُونَ مِنَ الْمُهَاجِرٖينَ وَالْاَنْصَارِ وَالَّذٖينَ اتَّبَعُوهُمْ بِاِحْسَانٍ رَضِىَ اللّٰهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا عَنْهُ وَاَعَدَّ لَهُمْ جَنَّاتٍ تَجْرٖى تَحْتَهَا الْاَنْهَارُ خَالِدٖينَ فٖيهَا اَبَدًا ذٰلِكَ الْفَوْزُ الْعَظٖيمُ

**"Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve dhe prej ensarëve dhe prej atyre që i pasuan ata me punë të mira e, edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Atyre u ka përgatitur xhenete në të cilët rrjedhin lumenj, ku do të jenë përjetë të pasosur. E ky është fitim i madh."** (Teube,100)

Ishin ditë kur Profeti (a.s.) dhe sahabët nuk gjenin një kafshatë bukë për të ngopur stomakun. Por ata nuk qëndronin larg detyrimeve shpirtërore dhe lidhnin nga një gur në barqet e tyre nga uria.

Forca e cila mbante në këmbë atë shkollë ishte

Në një ajet kuranor thuhet:
Thuaj: "Nëse e doni Allahun, atëherë më pasoni mua që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është shumë falës, Mëshirues i madh."
(Ali Imran, 31)

dashuria e papërshkrueshme në mes mësuesit e nxënësit.

Besimtarët myslimanë i përqafuan dhe pranuan në shtëpitë e tyre emigruesit, muhaxhirët të cilët kishin braktisur vendlindjen e tyre.

Por mundësitë ishin të pakta.

Vëllazëria mes tyre ishte aq e fortë, saqë besimtarët medinas vendosnin barishte nën shportat e tyre të hurmave për të treguar se është mbledhur shumë ushqim, në mënyrë që pjesa më e madhe e ushqimit të mbledhur t'u shkonte vëllezërve muhaxhirë.

Ndërsa muhaxhirët merrnin shportat e vogla, në mënyrë që pjesa më e madhe e të korrurave t'u shkonte ensarëve. Në këtë mënyrë, pjesa më e madhe e hurmave u mbetej përsëri muhaxhirëve.

Çfarë sistem edukimi ishte ky?

Cili pedagog apo edukues mund të japë sot këtë lloj edukimi?

Kur nuk ruhen kufijtë e sinqeritetit,
zë vend pakujdesia. Por një edukues
i mirë duhet të dijë të ndajë këto të dyja
nga njëra-tjetra.

## GARA PËR TË QENË SA MË AFËR PROFETIT

Të dashuruarit besnikë ndaj Profetit (a.s.), përpiqeshin të shfrytëzonin çdo rast për të qenë pranë tij. Madje sahabë si Ebu Hurejre, Enes bin Malik, Bilal Habeshi , Abdullah ibn Omer (r.a.), e ndiqnin Profetin (a.s.), si një hije. Nuk ndaheshin asnjëherë prej tij dhe ndiqnin nga afër çdo fjalë, veprim apo gjendje të Profetit (a.s.).

Një nga sahabët e nderuar, i njohur me transmetimin tek brezat e mëvonshëm të fjalëve të shenjta, veprave dhe gjendjeve të të Dërguarit të Zotit është Ebu Hurejre, i cili ka transmetuar 5374 hadithe nga vetë Profeti (a.s.) dhe sahabët e tjerë të mëdhenj.

Enesi (r.a.), thotë:

*"Asgjë nuk na ka gëzuar më shumë, përveç mirësisë së hyrjes në Islam, se lajmi i gëzuar i Profetit (a.s.), ku thoshte "njeriu është bashkë me atë që do". Ja pra edhe unë e dua Allahun, të dërguarin e Tij,*

Shenja më e madhe e dashurisë është bindja, sakrifica për hir të të dashurit. I dashuruari i bindet nivelit të dashurisë që mbart në zemër.

*Ebu Bekrin dhe Omerin. Ndoshta nuk kam arritur të veproj si ata, por shpresoj të jem bashkë me ta.”*
(Muslim, Birr, 163)

Ja si e tregon Vasile bin Eska një kujtim të tij në lidhje me qëndrimin larg Profetit (a.s.):

Në ditët para luftës së Tebukut (nuk kisha as kafshë apo forcë financiare për t’iu bashkuar të tjerëve në ushtri). Por për t’u bërë pjesë e kësaj lufte fillova të dal në rrugët e Medinës dhe të thërras:

- Kush do të më marrë mbi kalin, devenë e tij në këmbim të dhënies së pjesës sime të pasurisë?

Një burrë i moshuar nga ensarët më premtoi se do të më merrte mbi kafshën e tij, me kusht që t’i hipnim me radhë .

- Në rregull – i thashë unë menjëherë.

- Atëherë ec mbi begatinë e Zotit të madhëruar- tha plaku.

Ashtu siç përkulen degët e një peme
kur piqen frutat edhe domosdoshmëria
e një karakteri të pjekur është modestia.

Kështu nisa rrugën me një shok të mirë. Zoti i madhëruar më mundësoi dhe pasuri, një pjesë e të cilës ishte deve. I mora dhe ia solla burrit të moshuar nga ensarët.

- Merri devetë dhe shko - më tha ai.

- Po në bazë të marrëveshjes që kemi bërë në fillim këto deve janë tuat – i thashë.

- O vëllai im! Merre pasurinë tënde, unë nuk e kam kërkuar këtë pjesë të pasurisë (pra unë të ndihmova në emër të fitimit të kënaqësisë së Zotit) – u përgjigj plaku. (Ebu Davud, Cihad, 113\2676.)

Edhe gratë sahabe i kritikonin fëmijët e tyre për sa kohë ata nuk takoheshin me të Dërguarin e Zotit. Nëna e Huzejfes e kishte kritikuar atë, ngaqë nuk e kishte takuar Profetin (a.s.), për disa ditë. Ja si e tregon vetë ai këtë ngjarje:

- Kur je takuar për herë të fundit me Profetin (a.s.)? – më pyeti nëna.

Nëse në sjelljet e njeriut ka dashuri
aty mund të gjesh dhe sinqeritet, ihlas dhe begati.
Veprat hyjnizohen përsa kohë realizohen
mbi bazën e dashurisë.

- Kam ca ditë që nuk e kam takuar – iu përgjigja. U nevrikos shumë dhe më bërtiti.

- Mos u nxeh! Po shkoj menjëherë te Profeti (a.s.), do të fal namazin e akshamit me të dhe do t'i kërkojë falje për ne të dy – i thashë. (Tirmidhi, Menakib, 30\3781, Ahmed, V, 391-392.)

Disa nga pasuesit (sahabët) i kanë dërguar përshëndetje të mbushura plot dashuri Mbretit të shpirtrave.

## TË EDUKOSH DUKE DHURUAR DASHURI

Sahabët ishin të mahnitur pas Profetit (a.s.) dhe si rrjedhojë, çdo gjendje dhe sjellje e tij u dukej magjepsëse. Kjo magjepsje dhe dashuri i bëri ta duan edhe më shumë jetën e bazuar në Kuran dhe Sunet të cilën përpiqej t'ua mësonte dhe praktikonte i Dërguari i Zotit (xh.sh.).

Djali i  Omerit (r.a.), Abdullahu, gjatë gjithë jetës së tij duke filluar që nga fëmijëria kishte ndjekur

Edukuesi, mësuesi nuk duhet të dobësohet
përballë vështirësive apo të ankohet,
përkundrazi, duhet të mendojë se me çdo vështirësi
ai sprovohet për fuqinë, rezistencën
dhe vlerën e tij në shërbim.

hap pas hapi jetën e Profetit (a.s.) dhe ishte përpjekur të realizonte çdo gjë që Ai e kishte bërë.

P.sh., kohë pas kohe kishte vënë re që Profeti (a.s.), pinte ujë tek një çezmë, si rrjedhojë edhe ai kishte shkuar të pinte ujë aty herë pas here. Nëse Profeti (a.s.), kishte pushuar nën hijen e një peme edhe ai shkonte të pushonte nën hijen e asaj peme. Nëse Profeti (a.s.), kishte mbështetur supin e tij tek një shkëmb edhe ai shkonte herë pas here aty dhe mbështetej ashtu si Ai (a.s.).

Gjatë vizitës së Haxhit tregohet se si Abdullah Ibn Omer (r.a.), ishte ulur për pak kohë mbi një shkëmb në cep të Kodrës Rahme. Kur është pyetur për shkakun e këtij veprimi, ai është përgjigjur:

“Profeti (a.s.), është ulur për pak kohë mbi këtë shkëmb pas Haxhit të lamtumirës.”

Ndërkohë që udhëtonte me një karvan, e kishte ndalur karvanin në një vend dhe kishte shkuar pranë një peme të gjendur pranë një kodre aty pranë.

“Tregohuni të kujdesshëm! Veprat të cilat të çojnë në xhenet janë si një rrugë e pjerrët dhe me kthesa. Ndërsa veprat të cilat të çojnë në xhehenem janë si një rrugë e lehtë, e drejtë dhe pa probleme.”
(Ahmed, I, 327)

Kur e pyetën për shkakun e këtij, veprimi ai iu drejua me këto fjalë:

“I Dërguari i Zotit ishte ndalur pranë kësaj peme kur kishte kaluar këndej.”

Kaq të thella ishin gjurmët e dashurisë së Profetit (a.s.), të lëna në shpirtrat e zemrat e sahabëve.

Dashuria e tyre ishte aq e fortë, saqë sahabët, edhe kur nuk e dinin shkakun e sjelljes së Profetit (a.s.), përpiqeshin të identifikoheshin me të dhe të bënin të njëjtën gjë që bënte ai.

Ja pra, një mësues duhet të dhurojë qetësi me anë të fytyrës së qeshur dhe fjalëve të ëmbla, të mësojë të tjerët duke dhuruar dashuri.

Nuk duhet harruar asnjëherë se çdo njeriu i pëlqen e bukura, është i etur për një fjalë të ëmbël e fytyrë të qeshur.

Ndonjëherë fatkeqësisht dëgjojmë për mësues të cilët i dënojnë nxënësit e tyre me leximin disa herë

Zoti i madhëruar kërkon nga ne të kuptojmë
se ndonjëherë edhe punët të cilat duken të pamundura
e të vështira për t'u realizuar mund të realizohen
me përpjekje e sinqeritet ashtu siç mund
të rritet një pemë nga një shkëmb.

të një sureje. Kjo është një sjellje shumë e gabuar. Mos e ktheni leximin e Kuranit apo veprat e tjera të mira në një dënim, sepse diçka e tillë do të ngjallë urrejtjen ndaj Kuranit.

Një nxënës i dënuar me leximin e një sureje nuk do ta lexojë më me dëshirë atë sure dhe do ta ketë shumë të vështirë të mësohet edhe një herë me të. Në këtë mënyrë do të largohet nga Kurani.

Megjithëse Kurani është një libër i cili duhet të lexohet me dëshirë, qetësi dhe emocion.

Nëse nxënësit i duhet dhënë medoemos një dënim, në fillim duhet këshilluar dhe kërkuar shkaqet e gabimit të bërë. Një vepër e padëshiruar, si dënimi nuk mund të sjellë rezultate pozitive apo sjellje të dëshiruara.

## DALLIMI I BINDJES SË BAZUAR NË DASHURI

Abdullah bin Sehl bashkë me vëllain e tij Rafi (r.a.), luftuan kundër jobesimtarëve në Luftën

Sa më shumë të lidhet zemra e një besimtari me Profetin (a.s.), aq më shumë do të largohet ai nga dënimi hyjnor. Ky është një premtim i Zotit të madhëruar.

e Uhudit përkrah Profetit (a.s.) dhe u kthyen të plagosur në Medine.

Më pas dëgjuan se Profeti (a.s.), u kishte bërë thirrje myslimanëve të ndiqnin armikun. Por ata nuk kishin as kafshë e as mundësi të tjera financiare për ta bërë këtë. Sepse njëri ishte pak i plagosur, ndërsa tjetri i plagosur rëndë. Nëse i Dërguari i Zotit do të shihte, gjendjen e tyre nuk do t'i lejonte të lëviznin këmbën.

Por ata dy vëllezër morën edhe një herë rrugët me mendimin se 'nuk dëshirojmë të humbasim një udhëtim në të cilin gjendet i Dërguari i Zotit'.

Ai i cili ishte plagosur më lehtë ndihmonte vëllain e tij të plagosur rëndë dhe e mbante në shpinë.

Në këtë mënyrë, ata qëndruan pranë Profetit (a.s.) edhe në këtë gjendje. (Ibn Hisham, III, 53.)

Ja pra, dashuria është fuqia e madhe e cila e shtyn njeriun të sakrifikojë.

Zoti i madhëruar e ka pasqyruar
në personalitetin e Profetit (a.s.), modelin
e "njeriut të përsosur" duke e bërë atë
një shembull të pashoq
për gjithë njerëzimin.

Në luftën e Bedrit numri i myslimanëve ishte sa një e treta e numrit të ushtrisë armike; edhe nga ana materiale myslimanët ishin më të dobët. Ndërsa jobesimtarët kishin ardhur me gjithë fuqitë e tyre. Gjendja dukej e rrezikshme.

Sahabët, zemra e të cilëve ishte mbështjellë me dashurinë e zjarrtë për Profetin (a.s.), iu drejtuan me këto fjalë:

"O i Dërguari i Zotit! Na urdhëro si të duash, ne jemi me ty. Për hir të Zotit, i Cili të ka dërguar, nëse ti hyn në det edhe ne do të vijmë me ty, asnjëri nga ne nuk do mbetet pas..." (Ibn Hisham, II, 253-254.)

Përsëri një sahab i njohur me emrin Xherir bin Abdillah el Bexheli, dëshironte të blinte një kal në pazar. Shitësi i kishte ofruar 500 dirhem për kalin. Xherir i kishte thënë se mund të jepte 600, 700 madje edhe 800 dirhem për këtë kalë. Sepse shitësi nuk e dinte vlerën e kalit që mbante në dorë.

-Nëse kalin mund ta marrësh me 500 dirhem,

Besimtari në çdo çast kërkon një mundësi ku të shërbejë.
Nëse e kërkon shërbimin, Zoti (xh.sh.), do t'ia bëjë të mundur.
Por personat të cilët nuk janë të ndërgjegjshëm
për kërkimin e shërbimit qëndrojnë të pakujdesshëm
përballë shumë mundësive të shërbimit
që mund t'u dalin përpara.

pse dëshiron ta ngre çmimin e tij atëherë? – e pyeti shitësi.

**- Ne i kemi dhënë fjalën të Dërguarit të Zotit që nuk do të mashtrojmë në tregti.** – iu përgjigj ai. (Ibn Hazm, el Muhalla, Misir, 1389, IX, S. 454)

Junus Emre shpinte vetëm shkopinj të drejtë në teqenë e mësuesit të tij, Taptuk Emre. Kur e pyetën për shkakun e kësaj, ai u përgjigj: "Nga kjo derë nuk mund të hyjnë shkopinj të shtrembër."

Ja pra dallimi, ndryshimi i një shpirti të mbushur me dashuri. Edhe mësuesi i Junus Emresë, Taptuk Emre ishte një edukues shembullor.

Seyyid Ahmed Jesevi i dërgonte deri në Anadoll, Ballkan nxënësit e përgatitur nga ai në Azinë e mesme. Ata arritën të realizonin shërbime shumë të vyera në këto vende.

Nga lind dashuria për të shërbyer? Nga dashuria ndaj Profetit (a.s.)...

Nga goja e mësuesit
duhet të dalin gjithmonë fjalë të vyera.
Ato fjalë duhet të dhurojnë freskinë
e rrjedhjes së një përroi.

Ai ishte shembulli i përkryer i dashurisë ndaj Profetit (a.s.), saqë kur mbushi 63 vjeç tha:

“I Dërguari i Zotit ka ndërruar jetë në moshën 63 vjeçare. Edhe unë nuk kam çfarë të bëj më në këtë botë.” Ai vazhdoi i pikëlluar detyrën e shenjtë të shërbimit në rrugën e Zotit edhe për dhjetë vjet të tjera derisa vdiq.

Nëse ekziston dashuri në bazat e edukimit, atëherë do të shfaqet dhe begatia dhe mëshira. Sjelljet e vyera të Profetit (a.s.), duhet të jenë një shembull për çdo mësues.

## 2. DHEMBSHURIA

Edukimi i njeriut është puna e shpirtrave të dhembshur. Një shpirt i larguar nga dhembshuria nuk mund të sjellë qetësi e harmoni në edukim. Për këtë arsye, atij i duhet të marrë në fillim mësimet e nevojshme nga shembulli më i përkryer i njerëzimit, Profeti (a.s.).

Përshpirtshmëria në adhurime, delikatesa në sjellje,
edukata në moral, butësia në shpirt, rrezatimi në fytyrë,
ëmbëlsia në gojë, ndjeshmëria në ndjenja, thellësia në shikim
dhe të gjitha bukuritë janë shkëndija të pasqyruara
në zemra nga dashuria ndaj Dritës së ekzistencës.

Omer Ibn Hattab thotë:

“Një herë sollën një grup robërish pranë Profetit (a.s.). Në mes tyre gjendej një grua e cila përqafonte e puthte çdo fëmijë i cili i dilte përpara nga malli që ndjente për fëmijën e saj.

- *A mendoni se kjo grua mund të hedhë fëmijën e saj në zjarr?* – i pyeti Profeti (a.s.), sahabët.

- Jo, kurrë – u përgjigjën.

- *Ja pra, Allahu (xh.sh.), është më i mëshirshëm me robërit e Tij se kjo grua.* – tha Profeti (a.s.). (Buhari, Edeb, 18, Muslim, Tevbe, 22.)

## KËNDVËSHTRIMI NDAJ KRIJESAVE

Mësuesi duhet të zotërojë një këndvështrim të mbushur me mëshirë e dhembshuri përballë krijesave të Krijuesit.

Nëse shpirti i një besimtari arrin shkallën
e lartë të dashurisë së Profetit (a.s.), atëherë ai do të
vishet me qetësi e harmoni në këtë botë
dhe do të arrijë një gradë të lartë në ahiret.

Ai nuk duhet të largojë mëshirën ndaj krijesave tjera përveç njeriut.

I Dërguari i Zotit jep si mësim shembullin e dy grave të cilat u sprovuan me një mace e një qen.

Një grua mëkatare e cila shoi etjen e një qeni meritoi xhenetin dhe faljen e mijëra mëkateve për shkak të dhembshurisë së treguar ndaj tij. Në të kundërt të saj, një grua e pamëshirshme, e cila nuk i dha rëndësi urisë së një maceje, meritoi xhehenemin.

Ibn Abbas (r.a.),thotë:

"Njëri kishte shtrirë dashin përdhe për ta prerë dhe para syve të tij po mprehte thikën.

- *Mos dëshiron ta presësh me dhjetëra herë? Mprehe thikën para se ta shtrish përdh*e – iu drejtua Profeti (a.s.), atij. (Hakin, IV, 257.)

Përsëri po ktheheshin nga një luftë. Dy tre sahabë ishin ndalur pranë një foleje me zogj dhe po i përkëdhelnin ata. Ndërkohë erdhi nëna e tyre. Kur

Një besimtar i pajisur me moralin islam
duhet të përkëdhelë shpirtin me bukurinë e një luleje
të sapoçelë dhe me aromën e saj të këndshme.
Çdo fjalë e tij duhet të jetë si një thesar
më vete i cili e ushqen shpirtin.

nuk i pa të vegjlit e saj në fole filloi të përdridhej nga dhimbja. Në atë çast Profeti (a.s.), i urdhëroi sahabët të vendosnin menjëherë në vend të vegjlit dhe të mos e bënin të vuante zogun mëmë. (Ebu Davud , Cihad , 112.)

Profeti (a.s.), ka ndaluar edhe prerjen e një dege të njomë. Ai e detyroi ushtrinë të ndryshonte krahun e saj duke kaluar në anën tjetër të rrugës vetëm për të mos trembur një qen i cili po ushqente të vegjlit, ndërkohë që shkonin drejt çlirimit të Mekës.

*"Kush mund të djegë një fole milingonash?!"*, kishte thënë duke u shqetësuar shumë përballë një foleje të djegur me milingona.

Një gabim tjetër i cili bëhet me mendimin e dhembshurisë dhe mendohet se është diçka e drejtë është ushqyerja e një zogu në kafaz apo bërja tregti me të.

Zoti i madhëruar i ka krijuar ato zogj të jetojnë dhe cicërojnë në pyje.

Nuk mund të ketë një justifikim ndërgjegjësor

Besimtari gjithmonë duhet të jetë
i buzëqeshur përballë të tjerëve. Ëmbëlsia e besimit
duhet të pasqyrohet në fytyrën e tij.
Ata që shohin fytyrën e tij duhet të shohin
fytyrën e qeshur të Islamit.

mbajtja e burgosur e një kafshe për shkak të bukurisë së saj apo bukurisë së zërit të saj. Madje, nëse një veprim i tillë justifikohet me dashurinë e madhe për kafshët, është jashtë çdo logjike. Sepse askush nuk e mban në kafaz një sorrë. Në kafaz mbahen ata zogj të bukur nga jashtë dhe që cicërojnë bukur.

Çfarë do të thoshim nëse dikush do merrte një fëmijë të bukur dhe ta mbante si të burgosura për të soditur bukurinë e tij?

"Sa njeri i pashpirt!" do thoshim.

Zoti i madhëruar i ka krijuar këta zogj për pyjet. Pyjet janë shtëpia e tyre. Nëse akoma mbajmë zogj në kafaze, le t'i lëshojmë dhe krahas kësaj të japim lëmoshë dhe të kërkojmë falje për veprimin e gabuar. Sepse në Ditën e Kiametit kafshët e cenuara apo të keqtrajtuara do të kërkojnë llogari nga ne.

## MËSHIRA E VËRTETË

*"Betohem në Allahun, në dorën e të Cilit është*

Kudo që shohim një bukuri ajo është pasqyrim i Tij.
Po të mos ishte drita e Tij, asnjë lule nuk do të çelte në gjithësi. Prej Tij ekziston çdo gjë. Ai është një gonxhe hyjnore që rrezaton dritë, shton freskinë me kalimin e ditëve e nuk thahet kurrë.

*shpirti im, se nuk do të hyni në xhenet pa e mëshiruar njëri-tjetrin*", tha Profeti (a.s.), një ditë.

- O i Dërguari i Allahut, ne të gjithë jemi të mëshirshëm- iu drejtuan sahabët.

*- Mëshira për të cilën flas unë nuk është mëshira vetëm ndaj njëri-tjetrit. Por nënkuptoj mëshirën për të gjitha krijesat, për të gjithë gjithësinë.* (Hakim, IV, 185\7310.)

Ja pra, kjo është mëshira e vërtetë, përqafimi i gjithë krijesave të gjithësisë.

Një shpirt i mëshirshëm as nuk mund të mbysë një milingonë e as mund të këpusë një lule. Sepse të gjithë janë krijesat e Zotit që e përmendin vazhdimisht Atë me gjuhën e trupit të tyre.

Kjo është dhe arsyeja pse Hydaji i nderuar i solli mësuesit të tij vetëm një lule me kërcell të thyer.

Mëshira është domosdoshme në edukimin e njeriut.

Le të plotësojmë me përpikëri detyrën tonë
si dëshmitarë të Zotit në tokë, duke e përfaqësuar
Islamin në formën më të bukur, në mënyrë
që të fitojmë lumturinë e takimit
me Profetin (a.s.), në Kiamet.

Të kultivosh tek të tjerët dhembshurinë në emër të arritjes së mëshirës hyjnore, t'i shikosh nxënësit me mëshirë e dhembshuri dhe të gjesh një rrugë dhembshurie e cila të shpie tek shpirtrat.

Një nga shembujt më të mirë të Profetit (a.s.), në pasqyrimin e mëshirës e dhembshurisë në edukim është miqësia me Enes Ibn Malik (r.a.).

Nëna e tij e sjell Enesin pranë Profetit (a.s.), gjatë kohës së hixhretit:

- O i Dërguari i Zotit! Nuk kam ç 't'ju sjell tjetër në këtë jetë. Kam vetëm Enesin 10 vjeçar. Po jua jap Enesin që t'ju shërbejë juve dhe unë të gjej qetësinë - i tha ajo.

Profeti (a.s.), e pranon. Atëherë Enesi ishte në moshën 10 vjeçare. Si mund t'i shërbejë një profeti një fëmijë 10 vjeç? Por në këtë rast Profeti (a.s.), na mëson se si duhet të edukojmë një fëmijë.

"Një ditë Profeti (a.s.), më kërkoi të shkoj në një vend, por unë nuk pranova dhe i thashë 'nuk

Edhe armiqtë më të betuar e pranonin se Profeti (a.s.) nuk gënjente asnjëherë dhe ishte një personalitet i besueshëm. Cilësia më e rëndësishme e një mësuesi është të zotërojë një karakter të denjë dhe të matur.

shkoj'. Megjithëse brenda vetes time kisha vendosur të shkoja. Sepse ai i cili më kishte dhënë urdhrin ishte i Dërguari i Zotit. Dola në rrugë dhe pashë ca fëmijë që po luanin. Shkova pranë tyre. Pas pak erdhi Profeti (a.s.) dhe më kapi për qafe. Kur u ktheva ta shoh, ai më buzëqeshte:

- *Enes i dashur! A shkove atje ku të thashë?* – më pyeti.

- Po shkoj menjëherë, o i Dërguari i Zotit – iu përgjigja. (Muslim, Fedail, 54.)

Çfarë kuptojmë këtu me pranimin e Enesit brenda vetes, por me refuzimin e tij në fjalë?

Kjo tregon se Enesi priste një tjetër interes të të Dërguarit (a.s.). Prandaj Profeti (a.s.) shkon pranë tij dhe ia rikujton. Zemra e tij do të kënaqet me të. Përsëri ai pret që të vijë Profeti (a.s.), t'ia përkëdhelë kokën dhe t'i thotë "Enes i dashur". Të ndjejë gjuhën dhe fytyrën e tij të ëmbël.

Profeti (a.s.), i drejtohet atij me këto fjalë "*I*

Jeta e Profetit (a.s.), i ngjason një kopshti
të xhenetit të zbukuruar me të gjitha llojet e luleve
e ngjyrave. Ata të cilët e kërkojnë mund të gjejnë
trëndafilat më të bukur në atë kopsht.

*dashur Enes, shko tani*".

Enesi i vogël shkon dhe e realizon me shumë dëshirë e dashuri urdhrin e dhënë pas emocionit të përjetuar nga përkujdesja e të Dërgurit të Zotit.

Ja pra, arti i edukimit, arti i gjetjes së një rruge e cila shkon në zemrën e fëmijës 10 vjeçar.

Ai Enes i vogël arrin të jetojë deri në moshën 100 vjeç .

"Nuk ka një natë ku të mos e shoh Profetin (a.s.), në ëndërr", thotë ai. (Ibn Sad, VII, 20.)

Ja pra, kjo është rrjedhja e dashurisë mes dy zemrave.

Prandaj është shumë e rëndësishme metoda e afrimit me dhembshuri. Ja si na e tregon Zoti i madhëruar këndvështrimin e Profetit (a.s.), ndaj umetit të tij:

**"Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj , atij i**

Ato të cilët na shohin duhet të shohin fytyrën e qeshur të Islamit. Ato që shohin veprat dhe adhurimet tona duhet të sodisin bukuritë e Islamit. Një dëshmi të tillë kërkon Zoti i madhëruar nga ne.

**vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndjeshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët.”** (Tevbe, 128)

## FALJA

Falja zë një vend të veçantë në edukimin shpirtëror të njeriut.

Një mësues duhet të jetë i sjellshëm, të mos ofendojë njeri dhe të mos ofendohet nga të tjerët, një shpirt i cili mundohet të arrijë faljen hyjnore duke falur të tjerët.

Në jetën e Profetit (a.s.), shohim sesi të falurit është bërë shkak i udhëzimit të shumë personave.

“Profeti (a.s.), dërgoi anëve të Nexhdit një njësi me kuaj”, pohon Ebu Hurejre (r.a.).

Njësia e dërguar arriti të kapte drejtuesin e popullit të Jemames, i njohur si Sumame bin Usal nga djemtë Hanife.

Ato të cilët nuk e përjetojnë dashurinë ndaj Profetit (a.s.)
nuk mund të përjetojnë dashurinë ndaj Zotit.
Profeti ynë i nderuar është pema e dashurisë
dhe mëshira e vetme që mund të na shpjerë
tek përroi i dashurisë së Zotit.

Kur Profeti shkoi pranë tij i tha:

- *O Sumame, çfarë mendon se do të të bëj?*

- Medoj se do të bësh mirësi. Nëse do të më vrasësh do të vrasësh një person me probleme gjaku. Nëse do të më bësh mirë, do t'i bësh mirë një njeriu i cili do të ta shpërblejë. Nëse kërkon pasuri kërko, do të të jepet çfarë të duash – iu përgjigj ai.

Profeti (a.s.), u largua nga Sumame. Të nesërmen shkoi përsëri dhe e pyeti:

- *O Sumame, çfarë mendon se do të të bëj?*

- Unë ta thashë se çfarë mendoj – iu përgjigj ai përsëri.

Të nesërmen Profeti (a.s.), iu afrua Sumames dhe i bëri të njëjtën pyetje :

- *O Sumame, çfarë mendon se do të të bëj?* Sumame përsëriti të njëjtën përgjigje.

Profeti ynë i nderuar është një i dërguar
i cili do të bëhet shkak i shefaatit dhe mëshirës
për ne në të dy botët. Është Sulltani
i gjithë profetëve. Udhërrëfyesi ynë
dhe burimi i lumturisë e qetësisë.

Pas kësaj, Profeti (a.s.), urdhëroi ta linin të lirë.

Menjëherë pas lirimit, Sumame shkoi pranë një vendi me hurma pranë mesxhidit dhe mori gusël, më pas hyri në mesxhid dhe filloi të përsëriste fjalët e dëshmisë:

اَشْهَدُ اَنْ لَ اِلٰهَ اِلَّ اللّٰهُ

وَاَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ

'Esh'hedu en la ilahe il-lallahu ue esh'hedu en-ne Muham-meden abduhu ue rasuluhu'.

"O Muhammed!

Nuk ka pasur fytyrë më të urryer mbi tokë për mua sesa fytyra jote. Por tani fytyra jote më është bërë më e dashura.

Nuk ka pasur fe më të urryer për mua sesa feja jote. Por tani feja jote është bërë më e dashura për mua.

Asnjë njeri nuk ka arritur
të përshkruajë plotësisht një cilësi të Profetit (a.s.).
Nuk ka arritur të perceptojë moralin e tij
të lartë dhe formën e krijimit.

Nuk ka pasur vend më të urryer në tokë për mua sesa vendi yt. Ndërsa tani vendi yt është bërë vendi më i dashur i të gjitha vendeve të tjera.

Ndërkohë që kisha bërë nijetin për umre, më kapën kalorësit e tu, çfarë do të thuash tani? – i tha Sumame .

Profeti (a.s.), e përgëzoi dhe e urdhëroi të bënte umren. Kur Sumame shkoi në Mekë, njëri e pyeti:

- Je kthyer nga feja jote?

- Jo, jam bërë mysliman bashkë me të Dërguarin e Zotit. Betohem në Zot se pa lejen e Profetit (a.s.), nuk do t'ju vijë as një kokërr gruri nga Jemame – iu përgjigj Sumame. (Muslim, Cihad, 59.)

Falja e përbashkët dhe mirësitë e tjera të premtuara ndaj mekasve gjatë çlirimit të Mekës u bënë shkak për udhëzimin e një shoqërie e cila i kishte dhunuar e shtypur myslimanët me vite të tëra.

Dijetarët, mendimtarët,
pushtuesit e shpirtrave dhe Xhebraili
preferuan të ishin lypës në derën e Tij (a.s.),
dhe virtyt në rrugën e Tij.

# T'I MËSOJMË TË DREJTËN PARA SE TË JAPIM DËNIMIN

Abbad bin Shurahbil shprehet kështu:

"Kohë më parë përjetova një varfëri të thellë. Për këtë arsye hyra në një nga kopshtet e Medinës. Edhe hëngra edhe mbusha çantën time me grurë. Ndërkohë i zoti i kopshtit më zuri, më rrahu dhe ma mori çantën. Pas kësaj më çoi tek Profeti (a.s.).

- *Ti nuk i mësove gjë kur ishte i paditur dhe nuk e ngope kur ishte i uritur* – iu drejtua Profeti (a.s.), pronarit të kopshtit.

Më pas kërkoi nga pronari i kopshtit të më kthente çantën time. Profeti (a.s.), më dha një gjysmë kg ushqim nga ajo. (Ebu Davud, Cihad, 85\2620-2621, Nesai, kudat, 21.)

Nga kjo ngjarje kuptojmë se një personi i cili gabon me padituriné e tij, i duhet mësuar e drejta në vend të dhënies së menjëhershme të dënimit.

Profeti (a.s.), është çelësi i dashurisë
së të gjithë parajsave. Të qenit simbol i dashurisë
dhe besimit është urdhri i Zotit të madhëruar.
Ndërsa fjala e dëshmisë është frymëzim i saj.

Edukimi nuk është kritikimi i menjëhershëm i gabimit. Edukuesi është armik i gabimit, por shikon me mëshirë gabuesin dhe përpiqet t'ia shpjegojë me një gjuhë të përshtatshme gabimin.

Një nga shembujt e panumërt të kësaj metode edukuese tek jeta e Profetit (a.s.), është:

Ndërkohë që po falnim namazin me Profetin (a.s.), njëri nga pjesëmarrësit teshtiu. 'Jerhamukallah', i thashë unë. I gjithë xhemati filloi të më shikonte vëngër.

Kur thashë:

- I mjeri unë! Pse më shikoni ashtu?- filluan të godisnin këmbët e tyre. Kur e vura re se donin të ma mbyllnin gojën nuk fola më – tregon Muavije bin Hakem.

**Nëna dhe babai im i qofshin falë të Dërguarit të nderuar. Nuk kam parë dhe as nuk do të shoh mësues më të mirë se Profeti (a.s.).**

Dashuria ndaj Profetit (a.s.), është e pastër
e çiltër dhe e pa krahasueshme me dashurinë e
njerzëve të tjerë. Pasqyrimi më i mirë dhe më
kuptimplotë i dashurisë ndaj Profetit (a.s.),
është bindja ndaj tij.

Ai as nuk më kritikoi e as më tha ndonjë fjalë të keqe. Kur mbaroi namazi m'u afrua dhe më tha:

- *Ky adhurim quhet namaz. Kur falet namazi nuk lejohet të flitet me të tjerët. Sepse namazi është tesbih (madhërim) tekbir dhe lexim kurani.* (Muslim, Mesaxhid, 33.)

"Kur isha i vogël gjuaja me gurë pemët e hurmave të ensarëve. Për këtë arsye më kapën dhe më çuan pranë Profetit (a.s.)." – tregon Rafi bin Amr.

- *Bir i dashur! Pse i ke gjuajtur me gurë pemët e hurmave?* - më pyeti Profeti (a.s.).

- O i Dërguari i Zotit! Isha shumë i uritur, prandaj – iu përgjigja unë.

- *Mos i gjuaj më! Mblidh ato që janë të rëna poshtë dhe ha* – më tha Profeti (a.s.) dhe më përkëdheli kokën.

Më pas u lut kështu për mua: *"Zoti im! Ngope këtë fëmijë."* (Ebu Davud, xhihad, 85\2622, Ibn Maxhe, Tixharat, 67.)

I Dërguari i Zotit është burimi
i vetëm i begatisë e qetësisë së shpirtit,
një krijesë më e lartë se të gjitha krijesat e tjera,
e pakrahasueshme me asnjërën.

## MOS TURPËRO!

Profeti (a.s.), përpiqej të mos e turpëronte individin përballë shoqërisë dhe për këtë arsye ai e bënte fajin të papërcaktuar duke kritikuar gjithë shoqërinë për të.

Ndonjëherë ai shprehej kështu për të mos turpëruar personin përballë për fajin që mund të kishte bërë:

*"Çfarë më ka ndodhur mua që po ju shoh kështu?"* (Buhari, menakib, 25, Muslim, salat, 119.) duke kërkuar gabimin tek vetja.

Nëse Profetit (a.s.), i arrinin fjalët e ndonjërit nuk thoshte:

"Pse ka thënë kështu?", por *"Çfarë u ka ndodhur njerëzve që flasin kështu?"* (Ebu Davud, Edeb, 5\4788.)

Një herë, kur Profeti (a.s.), po bisedonte me sahabët, njëri nga sahabët kishte lëshuar gazra, por nuk dihej se kush ishte.

Profeti (a.s.), është më i miri,
më fisniku i gjithë atyre që kanë qenë dhe do të vijnë,
më i mëshirshmi i atyre që qajnë për njerëzimin,
një udhërrëfyes i pashoq.

Pasi hëngrëm ushqimet e gatuara me mish deveje, erdhi koha e namazit. Për të parandaluar daljen në shesh të sahabiut i cili kishte prishur abdest, Profeti (a.s.), iu drejtua të gjithëve:

- *Le të marrë abdes secili prej jush që ka ngrënë mish deveje.* Në këtë mënyrë ai shmangu daljen në pah të personit i cili kishte prishur abdestin dhe parandaloi turpërimin e tij para të tjerëve.

## 3.SINQERITETI

"O Zoti im! Cili nga robërit e Tu është më gjykon me drejt? – e pyeti Musai (a.s.), Zotin e madhëruar.

"Ai i cili, kur merr një vendim për të tjerët merr vendim si për veten e tij", iu përgjigj Zoti (xh.sh.).

## MATURIA NË LIDHJE

Në karakterin e edukuesit nuk ka vend për teprimet në masë.

Fitimi i personalitetit islam arrihet
duke njohur në mënyrën më të bukur Profetin (a.s.),
pra është e mundur me realizimin e jetës,
Sunetit dhe dashurisë së Tij.

Nëse nuk ruhen kufijtë e sinqeritetit, atëherë lind shkujdesja.

Por një edukues i mirë duhet të dijë të bëjë dallimin mes këtyre të dyjave:

Të jetë i sinqertë, mik por jo i pakujdesshëm.

Nga kjo kuptojmë se nuk duhen përzier farat e modestisë me të poshtërsisë.

Edukuesi duhet të jetë modest, por asnjëherë nuk duhet të bjerë pre e poshtërsisë.

Nuk duhet të lërë asnjëherë pas dore dinjitetin, një nga cilësitë më të vyera të personalitetit islam.

Le të mos mbështillet me mendjemadhësi, duke u përpjekur të ruajë dinjitetin.

Nëse na duhet të japim një shembull rreth kësaj teme, le të përmendim Ibn Mesudin (r.a.), i cili e ka parë të papëlqyeshëm transmetimin e hadintheve në rrugë për të mbrojtur dinjitetin, nderin dhe vir-

I vetmi njeri i cili ka llogaritur edhe detajin më të vogël
në historinë e njerëzimit është Profeti (a.s.).
Të gjitha veprat e shkruara në kulturën islame
janë shkruar për të shpjeguar një njeri.

tytin e shkencës së hadithit. (Darimi, Mukaddime, 37\416.)

Përsëri besimtari duhet të jetë fytyrëqeshur, por asnjëherë nuk duhet t'u lërë vend teprimeve. Ashtu siç thuhet edhe në një hadith:

*"Mos qesh shumë! Sepse e qeshura e tepërt e mbyt zemrën."* (Tirmidhi, Zuhd, 2\2305, Ibn Maxhe, Zuhd, 24.)

## MODESTIA

Mësuesi nuk duhet të bjerë viktimë e mendjemadhësisë. Ashtu siç përkulen degët e një peme kur piqen frutat e saj edhe domosdoshmëria e një karakteri të pjekur është modestia.

*"A t'ju tregoj për ata që do të hyjnë në xhenet? –* i pyeti Profeti (a.s.), sahabët.

*"Ata janë të dobëtit apo ata të cilët duken të dobët nga të tjerët, por kur thonë 'do të bëhet kështu' Allahu i madhëruar ua realizon fjalët e tyre.*

Të ruajë mbi çdo gjë dashurinë e shenjtë ndaj Zotit dhe të Dërguarit dhe të përpiqet ta bëjë këtë deri në frymën e fundit.

*"A t'ju tregoj për njerëzit e xhehenemit?*

*Ata janë njerëz me zemër të ngurtë, koprracë dhe mendjemëdhenj."* (Buhari, Ejman, 9, Edeb, 61.)

Të adhurosh, t'i mbështetesh vazhdimisht Zotit dhe të mos i besosh veprës tënde, është shenjë e modestisë së vërtetë.

Xhafer Sadiku thotë:

"Frika e hershme, një mëkat fundi i të cilit është pendimi, e lidh robin me Zotin e tij.

Siguria e hershme dhe një adhurim, fundi i të cilit është mendjemadhësia, e largon robin nga Zoti i madhëruar.

I binduri të cilit i pëlqen vetja në të vërtetë është një rebel.

Rebeli i cili kërkon të falur është një i bindur."

(Feridud-din Attar, Tezkiretul Evliya, I, 55.)

E tërë gjithësia i është kushtuar
Hazreti Muhamedit, dritës së ekzistencës.

## TË NËNVLERËSOSH MIRËSINË E BËRË

Besimtari duhet ta dijë se mirësitë, veprat e mira të bëra nga ai janë si një kovë e vogël e mbushur me ujë përballë oqeanit të madh të mirësisë së Zotit të madhëruar.

Nuk duhet të harrojë se bashkë me përpjekjen për të bërë çdo gjë në emër të së mirës, ai ka nevojë për mëshirën dhe faljen e Zotit të madhëruar.

Të gjitha adhurimet, lutjet, veprat tona të mira kanë nevojë për pranimin e Zotit (xh.sh.).

Prandaj nuk është e hijshme të përdorë fjalë si 'unë bëra këtë apo atë', duke ndjerë një lloj sigurie në vetvete.

Sepse nuk kemi asnjë mundësi të paguajmë borxhin tonë të falënderimit përballë mirësive të dhuruara të të madhit Zot.

Sasia e zekatit që duhet të jepet është e për-

Sa të lumtur janë ata besimtarë
të cilët nuk duan kënd tjetër përveç Zotit
dhe të Dërguarit të Tij dhe nuk mbjellin
lule iluzioni në kopshtet e tyre.

caktuar. Por ne asnjëherë nuk mund ta dimë se me sa sakrifica mund të shpëtojmë nga borxhi i falënderimit, i lindur nga mirësitë materiale dhe shpirtërore që qëndrojnë mbi ne.

Për këtë arsye, ne duhet të kërkojmë falje nga Zoti i madhëruar deri në frymën e fundit dhe të jemi të ndërgjegjësuar që nuk do të arrijmë shpëtimin pa marrjen e faljes, pranimit nga Ai.

Profeti (a.s.), ka thënë:

- *Askush nuk do të hyjë në xhenet për veprat apo adhurimet e tij.*

- As ju, o i Dërguari i Zotit? – e pyetën sahabët të çuditur.

- *Jo as unë, po të mos vijë ndihma dhe mëshira e Zotit* – iu përgjigj ai.

*As unë nuk mund të hyj në xhenet pa më mbështjellë mëshira dhe falja e Tij. Nuk mund të më*

Njeriu i përkushtuar në rrugën e Zotit
i mbyll të gjitha rrugët që të largojnë nga Ai.
Kështu ai arrin dashurinë hyjnore.

*shpëtojnë as mua veprat e mia.* (Buhari, Rikak, 18, Muslim ,Munafikun, 71-72 Ibn Maxhe, Zuhd, 20, Darimi, Rikak, 24.)

*"O Zoti im! Ne nuk të njohëm me një dituri të denjë për Ty."* (Munavi, Feyzul kadir, II, 520.) i është lutur Profeti (a.s.), Zotit të madhëruar duke kërkuar falje nga Ai.

Ja ç'i shkruan në një letër drejtuar një nxënësi të tij një nga personalitetet më të ngritura të fesë Islame Halid Bagdadi:

*"Biri im, nuk i besoj asnjë vepre. Por po shkoj duke besuar dhe shpresuar në mëshirën e Zotit. Të lutem lutu për mua për një fund të mirë."*

Edhe përpjekjet e dhëna në fushën e edukimit duhet t'i shohim nga ky këndvështrim dhe asnjëherë të mos mjaftohemi me ato që kemi bërë. Gjithnjë të bëjmë ç'kemi mundësi dhe më pas t'i mbështetemi mëshirës dhe faljes së Zotit të madhëruar.

Librin e Zotit dhe Sunetin e Profetit (a.s.),
duhet ta ndjekim në jetën tonë. Është e domosdoshme
që transmetimi i së drejtës tek të tjerët dhe dëshira
për të shërbyer të shndërrohen në një
dashuri të madhe brenda nesh.

## 4. PËRPJEKJA

## TË PËRBALLESH ME VËSHTIRËSITË

Edukimi më i vështirë është edukimi i njeriut.

Nisur nga ky fakt, mësuesi duhet të jetë i përgatitur në ballafaqimin me vështirësi të ndryshme. Nuk duhet të dobësohet para tyre e as të ankohet, përkundrazi, duhet të mendojë se me çdo vështirësi ai provon forcën, vullnetin dhe përkushtimin e tij.

Zoti i madhëruar ka sprovuar më tepër robërit e tij më të dashur, pra profetët.

Edhe Profeti (a.s.), nuk ka ngelur prapa në kalimin e shumë mundimeve, sprovave në rrugën e shpëtimit të umetit të tij.

Ashtu siç thotë dhe ai: *"Kam përjetuar vështirësi të cilat nuk i ka përjetuar njeri më parë në rrugën e Zotit."* (Turmidhi, Kijamet, 34\2472.)

Do të humbasim rrugën, nëse mëshirën dhe dashurinë e shërbimit nuk e ngremë mbi dashuritë kalimtare të kësaj bote.

Me të vërtetë që Profeti (a.s.), iu ekspozua dhunës dhe bojkotit të jobesimtarëve në Meke. Në Taif e gjuajtën me gurë, i ranë dëshmorë sahabët më të dashur. Ai u përballua me shumë vështirësi.

Jeta e kësaj bote është një udhëtim i vështirë për besimtarët të cilët besojnë tek urtësia e sprovës.

Profeti (a.s.), në një hadith pohon se vështirësitë janë si një mirësi shumë e vlefshme për besimtarët.

*"Tregohuni të kujdesshëm, veprat të cilat ju shpien në xhenet janë si një rrugë e vështirë, me pengesa e kthesa. (Ai e përsëriti këtë fjalë tri herë).*

*Ndërsa veprat të cilat të shpien në xhehenem janë si një rrugë e lehtë, e drejtë dhe pa pengesa."* (Ahmed, I, 327.)

Ja si shprehet Shakiki Belhi për këtë mirësi:

*"Ai i cili e kupton çmimin e vështirësisë nuk dëshiron të shpëtojë prej tyre."*

Adhurimet, mirësitë dhe shërbimet
nuk përbëjnë lodhje për një shpirt të urtë,
për të janë shija e vetë jetës.

Abdurrahman Bin Auf thotë:

“Islami solli urdhra të vështirë për nefsin e njeriut. Ne gjetëm më të mirën në këta urdhra të cilat nuk i pëlqen nefsi.

Ne bëmë hixhret bashkë me të Dërguarin e Zotit duke e lënë prapa Meken. Por me anë të këtij hixhreti të vështirë për ne u hapën rrugët e fitores.

Përsëri Zoti i madhëruar në Kuranin famëlartë thotë:

**“Zoti yt të nxori nga shtëpia jote** (për të luftuar) **për të Vërtetën edhe pse kjo nuk i pëlqeu një grupi prej besimtarëve.**

**Ata polemizojnë me ty për të vërtetën** (luftën)**, e cila u ishte bërë e qartë, sikur të ishin duke u çuar drejt vdekjes së sigurt.”** (Enfal, 5-6 )

Ne morëm pjesë në betejën e Bedrit pas këtij përshkrimi në ajetin kuranor të mësipërm. Edhe këtu Zoti i madhëruar na mundësoi fitore dhe përparësi.

Ata që shërbejnë në rrugën e Zotit
janë si një përrua i cili u dhuron jetë njerëzve, kafshëve, pemëve, luleve, bilbilave, trëndafilave ku kalon.
Përfundimi i këtij përroi është tek liqeni
i përjetshëm i Zotit të madhëruar.

Si përfundim, ne kemi arritur mirësitë më të mëdha duke zbatuar urdhrat më të vështirë." (Hejthemi, VII, 26-27.)

Sigurisht që në edukimin e nxënësve dhe edukimin shpirtëror paraqiten shumë vështirësi.

Zoti i madhëruar thotë "Lexo". Na urdhëron të lexojmë me syrin e urtësisë librin e gjithësisë. Kërkon nga ne të kuptojmë se edhe punët e pamundura mund të realizohen me përpjekje dhe sinqeritet ashtu siç rritet pema nga guri.

Prandaj, kur edukojmë nxënës asnjëherë nuk duhet të mërzitemi duke thënë "ç'të bëj, nuk ka aftësi për këtë".

Zoti i madhëruar në një ajet kuranor thotë:

فَاِنَّ مَعَ الْعُسْرِ يُسْرًا اِنَّ مَعَ الْعُسْرِ يُسْرًا

**"E pa dyshim se pas vështirësisë vjen lehtësimi. Vërtet pas vështirësisë vjen lehtësimi."** (Inshirah, 5-6)

Mirësia e shërbimit
është të heqësh barrën e të dobëtëve
kur ndihesh i fortë dhe i shëndetshëm.

Zoti i madhëruar të jep një lehtësim me anë të të cilit e kalon vështirësinë.

E rëndësishme këtu është të qëndrosh i durueshëm dhe të kërkosh mirësinë në vështirësinë apo sprovën që të ka rënë.

## TË MOS LODHESH

Asnjë pejgamber apo sahab nuk është lodhur apo ka treguar shenja mërzie në rrugën e Zotit. Edhe pse ata kaluan vështirësitë e sprovat më të mëdha, zemrat e tyre nuk u lëkundën aspak nga e drejta.

Sepse ata e dinin se kjo ishte një botë kalimtare dhe se bota e vërtetë dhe e përjetshme është ahireti.

Ata e dinin shumë mirë se kjo botë nuk është vend pushimi.

Po të ishte ashtu, Zoti i madhëruar do t'i linte profetët të jetonin në pallate të mëdha dhe do t'ua zgjaste jetën deri në Kiamet.

> Shpirtrat e lartë e kanë të pamundur
> të qëndrojnë larg shërbimit, të qëndrojnë
> të pandjeshëm përballë vuajtjeve
> të të tjerëve, ashtu siç është e pamundur
> mos ngrohja e diellit.

Por profetët kaluan shumë vështirësi e vuajtje.

Ebu Hatim (r.a.), thotë:

*“Vëllai im do të hysh në xhenet nëse i vonon, shtyn për më vonë katër gjëra në katër vende tjera:*

*1. Gjumin në varr,*
*2. Rehatinë në sirat*
*3. Lavdërimin në mizan,*
*4. Dëshirat e nefsit në xhenet.* (Ebu Nuajm, Hilye, X, 50.)

Për shpirtrat besimtarë të cilët e jetojnë me dashuri besimin, vështirësitë e provuara në rrugën e Allahut shndërrohen në gjërat më të lehta e më të dashura.

Sahabët me këtë lehtësi shkuan deri në Kinë dhe nuk u lodhën aspak.

Tarik Bin Zijad shkoi në Spanjë dhe nuk u lodh.

Fatihu nuk u lodh asnjëherë përballë mureve të lartë të Stambollit.

Njeriu i shërbimit duhet të vrapojë
në ndihmën e çdo krijese, në mëshirimin
edhe të mëkatarit. Atij i duhet të çlirojë shpirtrat
me gjuhën e mëshirës dhe jo me gjuhën
e ftohtë e të helmuar të gjarpërinjve.

Edukuesi asnjëherë nuk duhet të shfaqë shenja lodhjeje e mërzie në fushën e shenjtë të edukimit të brezave të ardhshëm.

## TË KONCEPTOSH SHËRBIMIN SI NJË MIRËSI MË VETE

Në një hadith thuhet:

*"Zotëria i një populli është ai i cili u shërben atyre."* (Dejlemi, II, 324.)

Çdo shërbim të bërë në rrugën e Zotit duhet ta pranojmë si një mirësi të Tij. Nëse ky shërbim shoqërohet me lodhje, mërzi, bezdisje atëherë humbet qëllimi i vërtetë.

Zoti i madhëruar na bëftë prej atyre të cilët e njohin vlerën e shërbimit në rrugën e Tij.

Sepse mirësia vazhdon nëse shoqërohet me falënderim.

Kur Abdullah Bin Mesud i mësonte dikujt një ajet i thoshte: "Ky ajet është më i mirë se çdo gjë tjetër e gjendur mbi tokë apo aty ku ndriçon dielli." Më pas këtë fjalë e përsëriste për çdo ajet të Kuranit. (Hejthemi, VII, 166.)

Kur falënderimi pakësohet, Zoti i madhëruar e merr amanetin. Kjo gjë vlen si për individin, familjen, shoqërinë, madje dhe shtetet.

Edhe shteti osman është një shembull tipik i kësaj.

Themeli i perandorisë 600- vjeçare u hodh me 400 kalorës.

Në rrugën e Allahut i rëndësishëm është sinqeriteti dhe jo numri i përpjekjeve.

Ai territor i vogël u shndërrua në një sipërfaqe prej 24 milion km katrorë. Pra 30 fishi i Turqisë së sotme.

Nëse sot do na duhej ta shëtisnim atë territor nga njëri skaj në tjetrin, do na duhej të merrnim vizë nga 70 shtete. Nëse do na duhej të qëndronim nga 5 ditë në secilin vend, nuk do të na mjaftonte as një vit.

Ja pra, me anë të sinqeritetit, përkushtimit të 400 kalorësve, këmbënguljes shpirtërore, zgjedhjes

Ebu Mahzura as nuk i priste
e as nuk i ndante flokët që i binin mbi ball.
Sepse ato flokë i kishte prekur
i Dërguari i Zotit (a.s.).
(Ebu Davud, Salat, 28\501.)

së ahiretit ndaj kësaj bote dhe dhurimit të çdo gjëje në rrugë të Zotit u arritën fitoret e njëpasnjëshme.

Sa më shumë të përjetohet ajeti kuranor:

اِيَّاكَ نَعْبُدُ وَاِيَّاكَ نَسْتَعِينُ

**"Zoti ynë, vetëm Ty të adhurojmë dhe prej Teje ndihmë kërkojmë."** (Fatiha, 5), sa më shumë të bëhemi adhurues e robër të Allahut, aq më e madhe do të jetë ndihma hyjnore.

Më pas erdhi e ashtuquajtura epoka e tulipanit, punët filluan të marrin ngjyrë tjetër.

Vendin e shpirtërores e zunë dëshirat e nefsit dhe atëherë filloi të tërhiqej e tkurrej prapa ai civilizim i paarritshëm.

Dhe në fund, ai shtet i cili luajti rolin e mbrojtësit të Islamit në botë, transmetoi drejtësi në kontinente, mundësoi jetesën në qetësi e paqe, bashkëpunim e unitet të vendeve, u bë pjesë e kaluar e historisë.

"E kur ta kryesh (obligimin)
atëbotë mundohu me adhurim. Dhe vetëm te Zoti yt përqendro synimin!" (Inshirah, 7-8)

Në këtë mënyrë mirësia iku nga duart. Që prej asaj dite bota islame nuk e shikoi një ditë të mirë.

Ja pra, në këtë mënyrë ikën nga duart mirësia, nëse nuk falënderohet për të, e vogël apo e madhe qoftë ajo.

## TË KËRKOSH MUNDËSITË

Besimtari vazhdimisht duhet të jetë në kërkim të gjërave të cilat mundësojnë fitimin e kënaqësisë së Allahut (xh.sh.).

Sepse në një ajet kuranor thuhet:

فَاِذَا فَرَغْتَ فَانْصَبْ وَاِلٰى رَبِّكَ فَارْغَبْ

**“E kur ta kryesh** (obligimin)**, atëbotë mundohu me adhurim. Dhe vetëm te Zoti yt përqendro synimin!”** (Inshirah, 7-8)

Çfarë kuptojmë nga kjo?

Zemra duhet të kërkojë vazhdimisht, në mënyrë

“Një pjesë e umetit tim të cilët
më duan shumë do të vijnë pas meje. Në emër të
dëshirës së fortë për të më parë mua
do të sakrifikojnë pasuritë e familjet e tyre.”
(Muslim, Xhennet, 12.)

që mundësia t'i dalë përpara.

Kur i pyes disa mësues:

"Sa nxënës keni?"

Përgjigjen:

"Nuk vjen asnjeri. Çfarë të bëj?"

"Nëse i kërkon, do t'i gjesh. Zoti i madhëruar t'i krijon mundësitë sipas qëllimit tënd."

Besimtari duhet të jetë në kërkim të vazhdueshëm të mundësive. Nëse i kërkon, Zoti do t'ia nxjerrë përpara. Por ata të cilët janë të pakujdesshëm ndaj ndjeshmërisë së shërbimit do të qëndrojnë si të tillë, edhe nëse para tyre radhiten mundësi të panumërta.

## 5. KRIJIMI I PERSONALITETIT

Shoqëritë gjithnjë kërkojnë personin për të cilin kanë nevojë. Edhe njerëzit me karakter të dobët

"Përveç njerëzve dhe xhindëve
kryelartë çdo gjë që ekziston mes qiellit
e tokës e di se unë jam i dërguari i Allahut."
(Ibn Hanbeli, III, 310.)

mahniten përballë njerëzve të mirë dhe me personalitet të fortë.

I gjithë populli i Mekes e aprovonte moralin, drejtësinë, besnikërinë e Profetit (a.s.).

Edhe i Dërguari i Allahut tregonte si argument jetën e tij shembullore kur dëshironte të bindte personin përballë në pranimin e Islamit.

Ai hipi mbi kodrën Safa dhe u bëri thirrje kurejshëve:

*"O populli i kurejshëve! A më besoni nëse do t'ju thosha se pas këtij mali qëndrojnë armiqtë me kuajt e tyre dhe kërkojnë t'ju sulmojnë e t'ju marrin pasurinë?* – i pyeti Profeti (a.s.).

- Po, të besojmë, sepse deri sot ke thënë vetëm të vërtetën. Nuk të kemi dëgjuar ndonjëherë duke gënjyer – iu përgjigjën ata pa u menduar fare.

Profeti (a.s.), pikë së pari vërtetoi personalitetin dhe karakterin e tij. Pas këtij vërtetimi dhe

"Besimtari i ngjason mjaltit të bletës.
Ha gjëra të pastra, nxjerr në pah gjëra të pastra,
qëndron në vende të pastra dhe nuk prish
apo thyen vendin ku rri."
(Ahmed, II, 199, Hakim, I, 147.)

shpalosjeje e shpalli veten si një profet të dërguar nga Zoti i madhëruar si paralajmërues. Pataj u bëri të qartë se ata që besojnë do të shpërblehen me Xhenet kurse mohuesit dhe refuzuesit i priste një dënim i tmerrshëm në botën tjetër.

Por nuk ishte e lehtë të ndryshoje besimin e njerëzve. (Buhari, Tefsir, 26\2, Ahmed, I, 159, 111.)

Në ajetin 33 të sures En'am Zoti i madhëruar urdhëron:

قَدْ نَعْلَمُ اِنَّهُ لَيَحْزُنُكَ الَّذٖى يَقُولُونَ فَاِنَّهُمْ لَ يُكَذِّبُونَكَ وَلٰكِنَّ الظَّالِمٖينَ بِاٰيَاتِ اللّٰهِ يَجْحَدُونَ

**"Ne e dimë se ty të zemëron ajo që thonë ata. Në të vërtetë, nuk je ti ai që po mohojnë ata, por keqbërësit po mohojnë shpalljet e Allahut."**

Edhe armiqtë më të betuar të Profetit (a.s.), e kanë pranuar se ai është një personalitet i besueshëm dhe i sigurt.

"Marrëdhënia juaj me mua është si marrëdhënia e babait me fëmijën e tij. Po jua mësoj. Kur të kryeni nevojat tuaja personale mos u ktheni nga kibla por edhe shpinën mos ia ktheni kibles."
(Ibn Maxhe, Taharet 16.)

Cilësia më e rëndësishme e një mësuesi është të zotërojë një karakter të denjë për profesionin e tij.

Sepse njerëzit gjithmonë magjepsen pas personalitetit të fortë dhe mirësisë.

Edukuesi duhet të pasqyrojë një personalitet magjepsës, mahnitës për të tjerët.

Në mesin e rrëmujës së krijuar në luftën e Uhudit papritmas u përhap lajmi se Profeti (a.s.), kishte rënë dëshmor. Por jobesimtarët akoma nuk ishin të sigurt për vërtetësinë e lajmit të përhapur.

Komandanti i ushtrisë armike, Ebu Sufjani i thirri Omerit (r.a.):

"Omer, ti e di se të besoj më shumë se burrave të mi. Po thonë se Muhamedi ka vdekur, a është e vërtetë?"

Pra një jobesimtar, i cili po luftonte myslimanët, i besonte më shumë një myslimani sesa njerëzve të tij.

"Besimtari është pasqyrë e besimtarit. Nëse shikon një mangësi tek ai, le t'ia heqë apo riparojë atë."
(Ebu Davud, Edeb, 49, Tirmidhi Birr,18.)

Pasha Gazi Osman qëndroi 6 muaj i rrethuar në një kala në Pleven dhe nuk u dorëzua. Ai doli nga kalaja nga një çarje por e zunë rob.

"Unë kam mbledhur xhizje (taksa) nga populli i krishterë për t'i mbrojtur ata. Por tani më kanë zënë rob. Nuk kam mundësi t'i mbroj më. Për këtë arsye le të vijnë ata që kanë paguar taksat, në mënyrë që t'ua kthejë mbrapsht"- tha Gazi Osman Pasha

Komandanti rus u çudit përballë personalitetit të rrallë të Gazi Osmanit dhe ia ktheu shpatën e tij.

Ja pra personaliteti i vërtetë islam, i drejtë, i besueshëm, i sigurt. Edhe atëherë kur dorëzohen respektojnë të drejtat e të tjerëve.

## KRITERI I PËRSOSMËRISË, MIRËSISË DHE HIJESHISË

Një besimtar i stolisur me moralin islam duhet të përkëdhelë shpirtin me aromën e tij të këndshme sikur të ishte një lule e sapoçelë. Çdo fjalë e tij

"Gjendja e dijetarëve në tokë është si gjendja e yjeve në qiej, të cilët u shërbejnë njerëzve për t'u treguar rrugën natën në tokë e në det, nëse zhduken yjet atëherë njerëzit mund të humbasin rrugën, sepse kanë humbur udhëzuesit të cilët u tregonin rrugën e drejtë." (Ahmed, III, 157.)

duhet të jetë ushqim për shpirtin. Të mos e kursejë buzëqeshjen por të pasqyrojë mëshirë me ëmbëlsinë e gjuhës. Personaliteti dhe sjelljet e tij duhet të jenë në masën ekmel, exhmel, ahsen.

**Ahsen** – të bësh punën në formën më të bukur, të pasqyrosh gjithmonë mirësi.

**Exhmel**- shpirti të të dhurojë qetësi e freski, plot hijeshi e delikatesë.

**Ekmel** – të jetë shumë i matur, i pjekur, i mrekullueshëm dhe i përkryer.

Çdo vepër dhe punë e myslimanëve të tillë idealistë do të pasqyrojë fytyrën e qeshur të Islamit, estetikën, madhështinë dhe bukurinë e tij.

Ashtu siç transmetohet sipas burimeve:

Në fytyrën e Profetit (a.s.), rrezatohej një dritë vezulluese, në fjalët rrjedhshmëri, në lëvizjet hijeshi, në gjuhë oratori, në fjalë përsosmëri dhe në deklarimin e tij një fjalor të mrekullueshëm. E folura

Nexhip Fazëll
e prezanton Profetin (a.s.), me shprehjen
"guri më i lartë i piramidës njerëzore".

e tij ishte jashtëzakonisht e ëmbël dhe ledhatuese, nuk nxirrte as pak e as fjalë të tepërta. Fliste qartë dhe një nga një, çdo fjali kuptohej qartë nga të pranishmit. Nuk i radhiste fjalët me pakujdesi, nëse i duhej të fliste shpejt.

Ai (a.s.), ishte folësi më i qartë, i urtë në mesin e njerëzve, shprehte qartë dhe drejt fjalët e tij.

Ebu Kursafe shprehet kështu:

“Kur u ndamë me Profetin (a.s.), pasi dhamë besën nëna dhe tezja më thanë:

-Nuk kemi parë ndonjëherë njeri të tillë. Nuk kemi parë njeri me fytyrë më të bukur, rroba më të pastra dhe më të butë se ai. Dukej sikur rrezatonte dritë nga goja e tij.” (Hejthemi, VIII, 279-280)

Nga goja e një mësuesi duhet të dalin fjalët si margaritarë. T’i dhurojë personit përballë freskinë e rrjedhshmërisë së ujit.

Fjalët e rënda dhe veprat e pahijshme janë një nga dobësitë më të mëdha të një mësuesi.

"Rauf dhe Rahim" , shumë i dhembshur dhe shumë i mëshirshëm. Këta dy emra hyjnorë të Zotit të madhëruar pasqyrohen vetëm tek Profeti (a.s.), nga mesi i të gjithë profetëve të tjerë.

## BUZËQESHJA

Besimtari vazhdimisht duhet të jetë i buzëqeshur përballë njerëzve. Ëmbëlsia e besimit duhet t'i pasqyrohet në fytyrë. Ata që shohin fytyrën e tij duhet të shohin fytyrën e qeshur të Islamit.

Ummu Derda thotë:

"Ebu Derda gjithmonë buzëqeshte kur fliste një fjalë.

Një ditë i thashë:

-Kam frikë se njerëzit do të të paragjykojnë. 'I Dërguarit i Allahut gjithmonë buzëqeshte pasi fliste diçka', u përgjigj ai." (Ahmed, V, 198,199.)

Mësuesit nuk duhet të jenë me turinj të varur. Njeriu mëson më lehtë dhe më mirë kur buzëqesh, sesa kur i var turinjtë. Qëndrimi vazhdimisht serioz e lodh mendjen dhe ngrin të menduarin. Shakatë e bëra herë pas here e freskojnë mendjen dhe forcojnë përqendrimin.

"Një pjesë e njerëzve janë çelës të së mirës dhe ndalues të së keqes. Një pjesë tjetër janë çelës të së keqes dhe mbyllës të së mirës. Përgëzoji ato të cilët janë çelës të së mirës, mallkuar qofshin ato që janë çelës për të keqen." (Et-tajalisi, 277, el Axhluni, I, 255.)

# TË FITOSH ME BUJARI

Njeriu është i etur për mirësi. Një njeri të cilit i bën mirë, kthehet në mik, edhe nëse më parë e ke pasur armik.

Xhabir (r.a.), thotë:

"Nuk është parë ndonjëherë që t'i kërkohet diçka Profetit (a.s.) dhe ai të thotë jo."

Ndërsa Sufjan Ibn Ujejne thotë:

"Kur nuk i gjendej diçka pranë vetes, i premtonte se do t'ia jepte kur të kishte." (Darimi , Mukaddime, 12.)

Bujaria, një nga cilësitë më të dashura të Allahut e shtyn njeriun drejt modestisë, dhembshurisë e shërbimit.

E kundërta e saj koprracia, e shtyn njeriun drejt mungesës së mëshirës, mendjemadhësisë dhe fodullëkut.

"Tre janë shenjat e hipokritit: kur flet gënjen,
kur jep fjalën nuk e mban dhe kur i lihet një porosi,
amanet e shpërdoron atë."
(Buhari, Iman, 24, Muslim, Iman, 25.)

## BESUESHMËRIA

Njeriu bëhet besimtar me ndihmën e besimit të tij.

Kuptimi hyjnor i njërit nga 99 emrat e Allahut, Mumin, është sjellja e dritës dhe besimit në shpirtra, Mbrojtës i atyre që strehohen pranë Tij, i Besueshëm.

Duke ua dhuruar këtë emër besimtarëve Zoti i madhëruar u ka dhuruar cilësi të denja për të.

Sipas transmetimit të Ebu Hurejres, Profeti (a.s.), ka thënë:

*"Për Zotin nuk ka besuar! Për Zotin nuk ka besuar! Për Zotin nuk ka besuar!*

-Kush nuk ka besuar, o i Dërguari i Allahut? – e pyetën sahabët.

*- Ai i cili nuk është i sigurt nga të këqijat e fqinjit të tij* – iu përgjigj Profeti (a.s.)." (Buhari, Edeb, 29, Muslim, Imman, 73, Tirmidhi, kijamet, 60.)

Sa nder i madh të duash të dashurin e Zotit!
Ne duhet të qëndisim në shpirtin tonë me një shkrim dashurie, i cili nuk fshihet kurrë emrin e shenjtë të mbretit të shpirtrave, në mënyrë që shpirtrat tanë të fillojnë të fitojnë vlerë me anë të urtësisë së emrit të tij.

Jeta e Profetit (a.s.), është e mbushur me shembuj pafund në lidhje me domosdoshmërinë e besueshmërisë të personalitetit islam.

Edhe kur u çlirua Meka me anë të rrugës së paqes u falën të gjithë personat të cilët kishin ushqyer urrejtje ndaj myslimanëve dhe nga Meka nuk u mor asnjë plaçkë. (Ebu Davud, Haraxh, 24-25\3023.)

Profeti (a.s.), mori borxh para dhe pajisje luftarake nga të pasurit e Mekës për të përballuar nevojat e domosdoshme të ushtrisë myslimane të përbërë nga 10 mijë persona e që udhëtonte për ditë të tëra.

Më pas këtë borxh e pagoi me anë të plaçkave të Hevazinit, duke thënë:

*"Borxhi kthehet me falënderim dhe pagesë."* (Vakidi, II, 863, Ebu Davud, Buyu, 88\3562, Muvatta, Nikah, 44.)

Çdo komandant i cili mund të ishte në vendin e Profetit (a.s.), do të dënonte dhe t'u merrte mallrat atyre personave që u kishin bërë keq. Por Profeti

Ebu Zerr shprehej kështu:
"Kur Profeti (a.s.), ndërroi jetë na la në një gjendje të tillë saqë, edhe nëse një zog do të përplaste krahët në qiell, lëvizja e tij na kujtonte një hadith të Profetit (a.s.)." (Ahmed V, 153,162.)

(a.s.), nuk e bëri këtë, megjithëse ushtria myslimane ndodhej në vështirësi të mëdha dhe krahas kësaj mori borxh nga të pasurit e qytetit.

Ndërkohë që personave të tjerë u jepej dy muaj kohë për të menduar rreth pranimit apo jo të Islamit, Profeti (a.s.), i dha katër muaj kohë Safvan bin Ummejes, njërit nga më të pasurit e Mekes. Ai e pyeti:

-*Safvan! A ke armë?*

- Si borxh apo plaçkë?- e pyeti Safvan.

- *Jo si plaçkë, po ta kërkoj si borxh* – iu përgjigj Profeti (a.s.).

Pas kësaj Safvan i dhuroi 30-40 mburoja borxh.

I Dërguari i Allahut (a.s.), u bë gati për luftën e Hunejnit. Kur jobesimtarët humbën, u mblodhën mburojat e Safvanit, por disa prej tyre kishin humbur.

Pas vdekjes së Profetit (a.s.),
nuk kishte asnjë ditë e çast
që Abdullah Ibn Omer nuk qante duke kujtuar
të Dërguarin. (Ibn Sad , II, 312.)

- *Një pjesë të mburojave e kemi humbur, a mund të paguajmë për to?* – e pyeti Profeti (a.s.).

- Jo, o i Dërguari i Allahut, sot zemra më është mbushur me ndjenja të cilat nuk i kam provuar ndonjëherë – iu përgjigj ai.

Safvan i kishte dhënë mburojat borxh në kohën kur nuk kishte qenë mysliman, por më pas u kthye në mysliman. (Ebu Davud, Buju, 88\3563.)

Një ditë kur Profeti (a.s.), po merrte abdest, sahabët e nderuar morën ujin e përdorur nga ai dhe filluan të fërkonin fytyrën dhe sytë.

- *Pse po veproni kështu?* – i pyeti Profeti (a.s.), sahabët.

- Për shkak të dashurisë që ndjejmë ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij- u përgjigjën.

Pas kësaj përgjigjeje Profeti (a.s.), tha:

*"Ai njeri i cili dëshiron të dojë Allahun dhe të*

Pas vdekjes së Zotërisë së njerëzimit, Enesi (r.a.), qante duke thënë "nuk kam kaluar një natë pa e parë Profetin (a.s.), në ëndërr".
(Ibn Sad, VII, 20)

*Dërguarin e Tij apo dëshiron që Zoti dhe i Dërguarit ta duan atë:*

*- Le të flasë drejtë.*

*- Le të ruajë porosinë (amanetin) kur i besohet në mënyrën më të mirë, mos të çojë dëm besimin e njerëzve të tjerë.*

*- Le të bëhet një komshi i mirë për fqinjët e tij.* (Bejhaki, Shuab, II, 201, Tebrizi, Mishkat , III, 81.)

Ebu Rafi (r.a.), thotë:

“Kurejshët më dërguan si përfaqësues pranë Profetit (a.s.). Kur e pashë atë, m'u ngjall dëshira për të pranuar Islamin.

- O i Dërguari i Allahut! Unë nuk do të kthehem më kurrë pranë kurejshëve – i thashë.

*- Unë nuk e prish marrëveshjen dhe nuk mund të mbaj delegatët e dërguar.*

Enesi (r.a.), thotë: “Nuk ka erë apo aromë më të mirë se era e Profetit (a.s.). Nuk kam prekur lëkurë më të butë sesa lëkura e të Dërguarit të Allahut.”

*Ti tani kthehu pranë kurejshëve. Nëse kjo ndjenjë që ke në zemër (dëshira për të pranuar Islamin) vazhdon të jetojë në të, atëherë kthehu përsëri këtu* – iu drejtua Profeti (a.s.).

Pas kësaj u ktheva në Meke. Kur mbarova detyrën time si përfaqësues, u ktheva pranë Profetit (a.s.) dhe pranova Islamin." (Ebu Davud, Xhihad, 151\2758.)

Besueshmëria është shenjë dalluese e personalitetit islam.

## UMMETI MESATAR DHE CILËSIA E DËSHMITARIT

I Dërguari i Allahut thotë:

*Nuhu (a.s.) dhe populli i tij do të vijnë Ditën e Kiametit.*

*- **A e transmetove fenë tënde?** – e pyet Zoti i madhëruar Nuhun (a.s.).*

Enes bin Malik (r.a.) tregon: "Kur Profeti (a.s.), nuk e shihte njërin nga vëllezërit e tij në fe për tri ditë, fillonte të pyeste për të. Nëse ai ishte larg lutej për të, nëse ndodhej në shtëpi e vizitonte dhe nëse ishte i sëmurë i uronte shërim të shpejtë." (Hejsemi, II, 295.)

*- Po, Zoti im e transmetova – i përgjigjet Nuhu (a.s.). Më pas Zoti i madhëruar do t'i drejtohet popullit të Nuhut:*

***- A ua transmetoi fenë e drejtë Nuhu (a.s.)?***

*- Jo, tek ne nuk ka ardhur asnjë profet – do t'i përgjigjen ata.*

*Pas kësaj, Zoti i madhëruar do t'i drejtohet Nuhut (a.s.):*

***Kush do të dëshmojë për drejtësinë tënde?***

*- Do të dëshmojë Muhamedi (a.s.) dhe populli i tij – do të përgjigjet Nuhu (a.s.). Edhe ata do të dëshmojnë për të.*

Transmetuesi i hadithit ka bërë edhe këtë shtesë:

Në një ajet kuranor bëhet e ditur se Muhamedi bashkë me umetin e tij do të jenë dëshmitarë të profetëve dhe popujve të tjerë:

Xhabir (r.a.), transmeton: "Gjatë udhëtimit Profeti (a.s.), ecte gjithmonë mbrapa, ndihmonte të dobëtit apo ata të cilët kishin nevojë, i hipte në kafshët mbartëse dhe lutej për ta."

(Ebu Davudi, Xhihad, 94\2639.)

وَكَذٰلِكَ جَعَلْنَاكُمْ اُمَّةً وَسَطًا لِتَكُونُوا شُهَدَاءَ عَلَى النَّاسِ وَيَكُونَ الرَّسُولُ عَلَيْكُمْ شَهِيدًا

**"Ne ju bëmë juve një popull të drejtë**
**- për të qenë dëshmitarë ndaj njerëzve**
**- dhe për të qenë i Dërguari dëshmitar ndaj jush."** (Bekare, 143) (Buhari, Tefsir 2\13, Enbija, 3, Tirmidhi, 2\2965.)

Me anë të këtij ajeti Zoti i madhëruar na tregon se na ka bërë dëshmitarë të gjithë njerëzimit.

Pra duke pasqyruar Kuranin dhe Sunetin në çdo faqe të jetës sonë, ne si besimtarë duhet të jetojmë me një shpirt i cili përfaqëson Islamin dhe të bëhemi të denjë për të qenë dëshmitarë të Zotit të madhëruar në tokë.

Le të përfaqësojmë personalitetin islam në formën më të bukur, në mënyrë që Ditën e Kiametit, Profeti (a.s.), të dëshmojë dhe ndërhyjë për ne.

Ata që na shohin, duhet të shohin fytyrën e qeshur të Islamit. Ata që shohin adhurimet dhe

"Unë jam pak më lart se nefsi i çdo myslimani.
Nëse dikush vdes dhe lë pasuri, ajo pasuri u takon të afërmve të tij. Por, nëse lë borxhe dhe fëmijë jetimë,
ai borxh më takon mua, të përkujdesem
ndaj jetimëve është detyra ime." (Muslim, Xhuma, 43.)

veprat tona duhet të shohin mirësitë e Islamit.

Një dëshmi të tillë kërkon Zoti i madhëruar nga ne. Kërkon që t'ia pasqyrojmë gjithë botës personalitetin tonë islam.

Sahabët e nderuar kanë transmetuar bukuritë e Islamit në çdo vend ku kanë shkuar. E mbartën Islamin në kontinente të ndryshme.

Në Kosovë shkoi populli i pastër i Anadollit. Pasqyruan bukuritë e Islamit me anë të jetës së tyre. 90% e shqiptarëve e pranuan Islamin.

Fatih Sulltan Mehmeti çliroi Bosnjën. Përsëri njerëzit e thjeshtë të Anadollit shkuan atje dhe përfaqësuan Islamin. Të gjithë boshnjakët u bënë myslimanë.

Sa bukur e thotë Mevlana:

*"Ai i cili këshillon me vepra është më i mirë se ai që këshillon me fjalë."*

Sahabët e nderuar shfrytëzonin
çdo mundësi për të qenë pranë Profetit (a.s.). Madje
disa prej tyre ishin përbetuar ta ndiqnin
Profetin (a.s.), në çdo hap të tij si hije.

## AFTËSITË

Në një ajet kuranor thuhet:

**"Allahu ju urdhëron t'ua ktheni amanetet të zotëve të tyre."** (Nisa, 58)

Profeti (a.s.), i ngarkonte sahabët sipas aftësive duke i nxitur të shpalosnin aftësitë e tyre më të mira.

Nëse nuk tregohemi të kujdesshëm ndaj aftësive, lisi do mbetet një filiz i vogël i parritur.

Në të kundërt të kësaj, nëse personave të paaftë u jepen detyra më të mëdha nga ç'mund të mbajnë, atëherë kjo do të ishte një lloj dhune e shtypjeje për njerëzit.

Për këtë arsye, Profeti (a.s.), u jepte detyra të tjera komandantëve të ushtrisë, detyra të tjera prefektëve e të tjera punë transmetuesve të fesë.

Enesi (r.a.), thotë:

Mevlana thotë:
"Ai i cili këshillon me vepra është më i mirë se ai që këshillon me fjalë."

“Erdhi populli i Jemenit dhe iu drejtua Profetit (a.s.):

-Dërgo një person bashkë me ne, në mënyrë që të na mësojë Islamin dhe Sunetin.

Pas këtyre fjalëve, Profeti (a.s.), kapi për dore Ebu Ubejde bin Xherrahun (r.a.), dhe tha:

*‘Ky është njeriu më i besuar i umetit tim.’* Dhe kështu e nisi bashkë me jemenasit.” (Muslim, Fedailus-sahabe, 54, Ahmed, III,146.)

Përsëri Profeti (a.s.), nuk i la Abdullah Bin Zehd dhe Omerin (r.a.) të këndonin ezanin, edhe pse e kishin dëgjuar më parë në ëndërr. Këtë detyrë ia dha Bilalit.

Edhe një mësues i mirë duhet të njohë mirë karakteret, aftësitë e nxënësve të tij.

Një mësues i zoti e edukon më lehtë dhe bukur nxënësin. E shpëton nxënësin nga marrja me punë të kota dhe ia lehtëson arritjen e qëllimit.

Nëse e njohim atë edhe ai do të na njohë nesër në Mahsher. Nëse e dëgjojmë edhe ai do të dëgjojë thirrjet tona. Në këtë mënyrë do të arrijmë të bëhemi pasqyrimi i tij i bukur për njerëzit e tjerë.

**Zoti i madhëruar na mundësoftë të jemi nxënës të denjë të të dashurit të Tij, i dërguar si mësuesi më shembullor dhe edukuesi më i përkryer i njerëzimit!**

**Na bëftë një nënë –baba, nxënës, mësues i cili ia transmeton me dashuri të tjerëve të vërtetat e fesë duke e marrë si shembull Profetin (a.s.), në çdo hap të jetës sonë.**

**Zoti ynë! Na dhuro mirësi, begati dhe na shto dashurinë tonë ndaj Profetit a.s**

**Zbukuroji brezat e rinj dhe vendin tonë me pranverat e pavyshkura të dashurisë së Tij.**

**Amin!**

Zoti im! Stolise jetën tonë me dashuri të vërteta
dhe urtësi, të cilat shndërrojnë dhimbjet
në kënaqësi dhe vuajtjet në qetësi!
Na bashko me dashurinë e Muhamedit!
Na duaj, na bëj të duam dhe na gëzo, Zoti im!

# Përmbajtja



**Mësuesi më i përsosur i gjithësisë**

**MËSHIRA MË E MADHE HYJNORE**





**CILËSITË E NJË EDUKUESI TË DASHUR TEK PROFETI - salallahu alejhi ve selem -**

**CIP Katalogimi në botim BK Tiranë**

Topbas, Osman Nûri

Mëshira më e madhe hyjnore, mësuesi më

i përsosur i gjithësisë / Osman Nuri Topbash ;

përkth. Ilir Hoxha; red. ZijaVukaj. – Shkodër:

Progres, 2016 / 86 f.; 10.5 x 17.5 cm.

Tit. origj.: En büyük ilahi rahmet, cihanin gördügü

en mükemmel muallim

ISBN 978-9928-207-08-1

1.Feja islame   2.Edukimi fetar

28 -47